# Hajnrih Himler

# "ZËRI I TË PARËVE TANË"

Borëbardha Pagane dhe Krishtërimi i Mbretëreshës së Ligë



Heinrich Himmler, 1900 – 1945

Shqipëroi nga anglishtja

ALTIN KARAULLI

Publikimi 1
26-02-2024

Ata varen në mur, njëqind e nëntëdhjetë e gjashtë pllaka të vogla në korniza të praruara ovale. Dhe përsëri janë shumë më pak sesa ç'do të duhet të ishin. Të gjitha kornizat në radhët e larta tregojnë vetëm një emër me një çift datash në letër të bardhë.

Mirëpo në radhët e poshtme ato fillojnë të marrin jetë. Portretet fillojnë rreth kohës së Luftës Tridhjetë Vjeçare [1]. Janë miniatura të përkryera, të pikturuara me kujdes me furçë mbi fildish që është zverdhur prej kohësh.

Nuk mund të mos ta mendosh vështirësinë që ka patur artisti për të rrokur këto karakteristika të ashpra dhe krenare me qimet e buta prej kunadheje të furçës. Të gjitha jakat e bardha, dantellat, mëngët e fryra, dhe grykashet mbi "zotërinjtë", kanë një efekt joserioz në këto portrete që datojnë nga fillimi i shekullit të tetëmbëdhjetë. "Zonja"? "Zotërinj"? Vërtet jo. Pavarësisht kadifes dhe mëndafshit nuk ka asnjë "zonjë" dhe asnjë "zotëri" mes tyre. Janë të gjithë gra dhe burra – dhe kjo thotë shumë më tepër sesa "zonjat" dhe "zotërinjtë" e të sotmes.

Sepse ata, aty në mur, që jetojnë akoma në portetret e tyre – ishin të lirë. Ja se ku kemi mbërritur, të syrgjynosim të parët tanë nëpër piktura apo statistika të gjalla në mur për t'u dhënë atyre një prani të zbehtë në kujtesën tonë të vagullt. Paraardhës? Njerëzit e sotëm nuk dinë as datën e lindjes dhe vdekjes së prindërve të tyre. Sigurisht, ato diku janë shkruar. Do të ishte çudi që ndokush të dinte sadopak për gjyshin e tij, për të mos folur për stërgjyshin.

Sa për stër-stërgjyshin, as që bëhet fjalë ta mendojë, a thua se ai nuk kishte ekzistuar kurrë. Kohë më parë – shumë më parë – gjërat ishin ndryshe. Ishte koha para se fjalët të ishin bërë thjesht tregti, që përdoren për të sajuar gënjeshtra, koha kur burri jetonte akoma sipas fjalës së vet; në atë kohë nuk ishte e nevojshme të shkruaje dhe të regjistroje paraardhësit. Ishte koha kur rrjedha e gjallë e gjakut nga biri te babai, nga babai te gjyshi, stërgjyshi dhe stër-stërgjyshi akoma nuk ishte shuar. Nuk ishte fundosur akoma, si sot, kaq thellë poshtë vlerave të huaja brenda mendjes dhe shpirtit, aq sa shumica prej nesh nuk ia dëgjon dot më shushurimën, qoftë edhe në orën më të heshtur. Dikur gjithë e kaluara banonte në zemrat e të gjallëve. Dhe nga kjo e kaluar e tashmja dhe e ardhmja rriteshin lart si degët e forta të një peme të shëndetshme. Po sot? Ata tallen me përrallat e Popullit tonë. As që i kuptojnë. Megjithatë, ajo që mbetet brenda nesh nga "na ishte njëherë" e përrallave tona, na shërben për të kujtuar, si një gisht tregues i drejtuar pas drejt mijëvjeçarëve të së kaluarës tonë të madhe.

Besoni se ajo që kaloi dhe shkoi nuk na duhet më? Absurditet! Njeriu që nuk ka në zemër "na ishte një herë"-n e racës së tij nuk është syhapur – dhe nuk ka asnjë të ardhme që t'i përkasë vërtet atij. Sa e kohës do të ishte rishfaqja e një burri që do të na e tregonte edhe njëherë kuptimin e përrallave tona, dhe do të na tregonte se lufta për lirinë e kësaj bote që na krijoi ishte, gjithashtu, edhe lufta e të parëve tanë njëqind dhe një mijë vite më parë.

Kur keni lexuar për Borëbardhën dhe Mbretëreshën e Ligë që erdhi nga malet, a e dini se ato male prej përtej të cilave vinte ajo sa herë që donte të vriste Borëbardhën ishin Alpet, dhe se Mbretëresha erdhi nga Roma, armikja për vdekje e gjithçkaje Nordike? Mendoni për pyetjen e përditshme të Mbretëreshës: "pasqyrë o pasqyrë në mur, kush në botë është më e bukur?". Kur ta mendoni këtë, mendoni për Romën, që nuk gjente dot paqe derisa të shfarosej gjithçka e ndritshme dhe e gëzueshme – Nordike, dhe të mbetej vetëm errësira – e zezë, si Mbretëresha e

[1] Lufta tridhjetë vjeçare u zhvillua (kryesisht) ne Europën Qendrore, 1618 – 1648.

Ligë e përrallës, që kështu ajo të mund të ishte më e bukura e botës, pasi të kishte vdekur çdo gjë e bardhë.

Ajo që erdhi prej përtej maleve të jugut nuk toleronte asnjë rivale. Gjithçka duhet të gjunjëzohej para saj dhe t'i puthte këmbët. Kur mbretëresha erdhi herën e parë nga Alpet, e veshur si shitëse çikërrimash, ajo i dhuroi Borëbardhës një fustan të magjepsur – të magjepsur sepse ishte i huaj. Pastaj ajo ia shtrëngoi lidhëset aq fort sa Borëbardhës i ra të fikët dhe u rrëzua përdhe. Emisarët e Romës e lidhën shpirtin Nordik me pranga mbytëse konceptesh të huaja dhe fjalësh mashtruese.

Mirëpo plani shkatërrimtar i mbretëreshës dështoi. Erdhën xhuxhët – shpirtrat e mirë të Popullit – dhe e çliruan Borëbardhën. Frizianët i dërrmuan emisarët Romakë që u përpoqën të thyenin forcën e popullit tonë me doktrinat e tyre të mjerimit dhe skllavërisë. Tributë Nordike luftuan për rreth një mijë vite kundër helmit nga Sinai, por dalëngadalë ky e helmoi gjakun e tyre.

Dhe kur, më kot, mbretëresha e pyeti edhe njëherë pasqyrën, përgjigja ishte: "… por Borëbardha, përtej shtatë maleve me shtatë xhuxhët është një mijë herë më e bukur se ty". E shtyrë nga xhelozia e saj torturuese, mbretëresha kapërceu murin e borës së Alpeve me një dredhi të re. Ajo i ofroi Borëbardhës një krehër të mrekullueshëm që shkëlqente, gjëja më ekzotike që kishte parë ndonjëherë. "Perandoria e Shenjtë Romake" e largoi vullnetin Nordik për veprim nga rruga e tij e natyrshme; njëri pas tjetrit prijësit Nordikë u dhanë pas Romës dhe pasojat ishin trazirat dhe ligji Romak në tokën tonë, që e lidhën krenarinë tonë Nordike me pranga. Filloi me Karlin, Frankun e mallkuar përjetë, vrasësin e Saksonëve. Nga Aleri deri në Verdun [2], duart e tij u përlyen me gjakun më fisnik të njerëzve tanë. Si shpërblim për bëmat e tij, priftërinjtë Romakë i dhanë Karlit titullin "I Madh".

Të heshtura përjetë janë buzët e popullit tonë që e quajti këtë Karl të mallkuar "Karli, vrasësi i Saksonëve".

Megjithatë, shpirti Nordik mbeti i pamposhtur; Mbretëresha e Ligë përsëri nuk ishte më e bukura e dheut. Dhe kështu, ajo erdhi për herë të tretë dhe i dhuroi Borëbardhës një mollë flakë të kuqe, por të helmuar. Kafshata e parë i ngeci Borëbardhës në grykë dhe e bëri t'i binte të fikët si e vdekur. Kjo mollë simbolizonte heqjen dorë nga natyra jonë, braktisjen e zakoneve tona tribale. "Si e vdekur" thotë përralla, dhe kjo tregon forcën gjigante që fle brenda popullit tonë, duke e ditur se një ditë do të vijë ora e madhe kur kjo forcë do t'i thyejë copa-copa prangat e Sinait. Vallë ka ardhur kjo orë e shumëpritur?

"Borëbardha" është vetëm njëra prej qindra dhe qindrave përrallave të vjetra Nordike që na kujtojnë, me shumë tablo të ndryshme, vështirësitë, shtypjen dhe mençurinë e thellë të të parëve tanë.

Dhe teksa Roma fshikullonte kamzhikun mbi tokën tonë, duke shfarosur pa mëshirë çdo shprehje të vërtetë të natyrës sonë, të parët tanë të mençur thurën këto përralla, duke përdorur simbole dhe alegorira plot ngjyra si dëshmi të trashëgimisë sonë. Mirëpo ndikimi i Romës i kapërceu edhe përrallat dhe baladat tona duke i falsifikuar, duke u dhënë kuptim të ri dhe duke i bërë të favorshme për dominimin Romak. Dhe kështu ndodhi që njerëzit tanë nuk e

[2] Më 782, në Aler-Verdun, Karli i Madh urdhëroi vrasjen e 4500 Saksonëve që u rebeluan kundër tij.

kuptonin dot më zërin e të parëve, dhe ecëm në rrugë të gabuar për shumë shekuj, duke u bërë gjithnjë e më të huaj ndaj zakoneve tona dhe të skllavëruar nga Roma, dhe si të tillë nga Judahu. Indivìd është vetëm ai që ruan shpirtin e vet, atë shpirt që i jeton dhe flakëron në gjoks – vetëm ai është padron.

Ndërsa ai që braktis sojin e vet është skllav. Çelësin e lirisë e kemi brenda vetes. Sot duhet t'i vëmë veshin përsëri zërit të të parëve tanë dhe të mbrojmë thelbin tonë nga ndikimet e të huajit, të mbrojmë atë që kërkon të rritet brenda shpirtrave tanë. Burri që ushtron fuqinë që ka brenda vetes është më i fortë se çdo ushtri.

Duke reflektuar, vështroj radhët e gjata të të parëve të mi. Anëtarët e fundit shkojnë aq shumë pas në kohë sa zor se gjen në letër më shumë sesa një emër dhe një datë. Dhe megjithatë zërat e tyre kumbojnë brenda gjakut tim, sepse gjaku i tyre është edhe i imi.

Mendoj se si erdhën nga Zvicra ata murgj Frëngjisht-folës për të konvertuar stërgjyshërit tanë, Gotët dhe Vandalët. Edhe Romakët, armiqtë e tyre për vdekje, kanë thënë: "Aty ku janë Gotët sundon virtyti. Dhe aty ku janë Vandalët pastrohen edhe Romakët."

Dhe të tillë njerëzve u ofruan urdhëresat nga Sinai si fanarë ndriçues për jetët e tyre! A do shumë mend për ta kuptuar se përse këta njerëz qeshën kur dëgjuan për këto urdhëresa, që u kërkonin të mos kryenin akte të cilat as që do të kishin ëndërruar t'i kryenin?

A do shumë mend për ta kuptuar se përse ata ngritën shpatat me zemërim kur murgjit u thanë se ata kishin "lindur në mëkat" – këtyre më të mirëve të Gotëve, vetë emri i të cilëve do të thoshte "Të Mirët"? [3]

A do shumë mend për ta kuptuar përbuzjen e skajshme me të cilën këta burra fisnikë i panë ata që u premtuan shpërblim në qiell nëse do të vetëpërmbaheshin të bënin gjëra të cilat, sipas vetë natyrës së tyre, qëndronin edhe poshtë dinjitetit të kafshëve?

Këtyre njerëzve ua sollën urdhëresat; njerëzve pafundësisht superiorë në dinjitet njerëzor dhe moral përballë murgjve që i sollën. Për breza pa fund ata kishin jetuar ku e ku më lart platformës morale mbi të cilën vepronin urdhëresat e Sinait. Mijëra vite para kohës së "Krishtit" të cilin pretendonin ta përfaqësonin këta murgjër, të parët tanë patën mbjellë farat e kulturës dhe qytetërimit anembanë botës me udhëtimet dhe eksplorimet e tyre frytdhënëse.

Kur sodis portretet e vogla dhe shoh shprehjet e të parëve të mi në fytyrat e tyre me tipare të forta, që në kohët e sotme nuk tërheqin më vëmendje, më duket se kemi zbritur nga një shkallë e lartë, shumë e lartë – tek e cila duhet të ngjitemi sërish. Në ditët e sotme është gjë e rrallë të gjesh dikë që të duket si ata. Ata kishin lidhje intime me Atin e Madh dhe nuk u duhej të thërrisnin ndërmjetës të veshur me rraso kur donin të flisnin me të. Edhe atëherë, ata nuk dinin të luteshin; ishin shumë të fortë, shumë krenarë, dhe shumë të shëndetshëm për t'u lutur.

Bekimet për të cilat duhet të lutesh nuk janë bekime të vërteta. Ata nuk kërkonin asnjë dhuratë; ose e kishin gjithçka që donin, ose, nëse u mungonte diçka, e merrnin vetë. Kredoja e

[3] Gut – Gjermanisht – i mirë. Zanorja "o" (Got) erdhi nga referimi Latino-Grek.

tyre ishte e shkurtër si fjalë goje, e pastër dhe e thellë si përrua mali: "VEPRO DREJT DHE MOS IA KI FRIKËN ASKUJT!".

Sa për besimin e tyre, nuk kishte asnjë nevojë që ai të shprehej me fjalë, gjë që i shkonte për shtat një populli që për nga vetë natyra e tij ishte i kursyer në fjalë. Ata e mbanin vetëdijen e tyre shpirtërore thellë brenda shpirtrave të tyre; u shërbente si gjilpëra e busullës që e drejton gjithmonë anijen në rrugën e duhur.

A nuk ishte ky një besim më i mirë sesa një që duhet shkruar në libër të trashë për të mos u harruar – dhe që nuk mund të kuptohet plotësisht pa ardhur një prift për të interpretuar se çfarë shkruhet aty? Dhe me të gjithë këtë, kërkohet një akt besimi për t'u bindur se ky interpretim i ndërlikuar është i saktë.

Në ditët e tyre, besimi rritej nga gjaku dhe ishte dije. Sot duhet mësuar, sepse është besim i huaj, që nuk i prek dot rrënjët e gjakut tonë. Është dogëm dhe doktrinë që askush nuk mund ta mësojë dhe që më të shumtët prej nesh e kundërshtojnë në heshtje, sepse është kundër natyrës dhe arsyes. Më thoni – a jemi bërë më të mirë qysh kur kemi marrë këtë fe të re? Ka një pikëllim të madh dhe të heshtur në zemrat e shumicës prej nesh, një ndjesi të pafund humbëtire, për shkak se në gjakun tonë Nordik stili i të parëve tanë jeton përjetësisht si një ëndërr.

Ne duam të jemi përsëri të lirë nga mëkati – si të parët tanë. Jemi lodhur së qeni të përulur, të vegjël, të dobët, dhe prej të gjithë atyre gjërave që na i kërkon një zot që përçmon krijesat e veta dhe e sheh të gjithë botën si çerdhe korrupsioni. Ne duam të jemi përsëri krenarë, të mëdhenj dhe të fortë, dhe t'i bëjmë gjërat vetë.

Sa të ndryshme janë ato fytyra në mur nga fytyrat e sotme! Vetëm nëse sheh nga shumë afër mund të gjesh ende ndonjë gjurmë të asaj qartësie tiparesh në brezin e sotëm.

Ajo që jetonte aq fuqishëm te të parët tanë sa e tregonte veten në fytyrat e tyre është fshehur thellë në gjakun tonë për të ëndërruar. Ja përse fytyrat e sotme gënjejnë kaq shumë. Shumë njerëz që ngjyrën e flokëve dhe atë të syve i kanë nga jugu e kanë akoma pjesën më të madhe të gjakut të tyre nga etërit Nordikë. Dhe shumë që duken si të harruar nga një apo dy mijë vitet e fundit i mbajnë flokët e verdhë dhe sytë gri apo blu vetëm si maskë mashtruese, sepse në gjakun e tyre nuk ka më gjurmë të etërve të tyre nga Veriu. Dikush ka vetëm dukjen e të huajit dhe ruan gjakun Nordik. Tjetri ka marrë gjakun e të huajit dhe ruan fytyrën e vet Nordike si maskë të gënjeshtërt. Kush është më i miri?

Sot duhet të shohësh në sytë e një njeriu për të parë nëse ata janë ende të fortë, të shkëlqyeshëm dhe të mprehtë.

Sytë janë dritarja e shpirtit, dhe shpirti nuk gënjen. Kishte shumë rebelë mes atyre në mur, dhe burra që e lanë atdheun; shumë prej tyre nuk pranuan të përkuleshin para atyre me pushtet. Këta burra nuk bëheshin dot maskarenj. Ata zgjodhën varfërinë në dhe të huaj në vend të nënshtrimit në tokën e tyre. Por ata nuk ndenjën gjatë të varfër. Ata që shkuan jashtë ndoqën rrjedhën e pandalshme të gjakut të tyre, që nuk i la në paqe derisa ta kishin gjetur veten; duke mos pranuar atë që ishte e huaj për ta dhe duke ecur në rrjedhën e gjakut të etërve të tyre,

dhe kështu u bënë hallka të ndërgjegjshme në zinxhirin e të parëve, duke mbyllur rrethin e madh të sojit.

Kur njëri prej tyre kthehet përsëri në shtëpi – dhe ata të gjithë u kthyen – ai ishte bërë njeri i qetë, dhe i përmbushur. Është e vështirë ta përshkruash këtë tipar përmbushjeje. Nëse të tjerët llapin në rrëmujë, dhe një burrë i tillë shqipton butësisht vetëm dy fjalë, atëherë të gjithë të tjerët do ta kuptojnë, do të bëhen të qetë dhe të vëmendshëm. Dhe një burrë i tillë nuk bën pyetje; janë të tjerët që e pyesin! Shikojini ata në sy; ashtu si zotëruan jetën, ashtu qëndruan në marrëdhënie intime me vdekjen.

Vdekja për ta ishte shoqëruesja besnike e jetës. Janë po ata sy që shfaqen mes tyre deri në brezat më të fundit. Shoh njërin prej tyre; Erik ia thonin emrin, dhe ra në Kemel [4]. Helmeta prej çeliku që mbante në kokë dukej si të ishte pjesë e tij. Buzët i kishte të forta, si vijë e drejtë. Por në sytë e tij njëzet vjeçarë vezullon një e qeshur e heshtur. Dhe me këtë të qeshur, të huaj për buzët e tij, duke na shkelur syrin dhe përshëndetur me grusht në gjoks, duke na bërë shenjë teksa ecte, Eriku takoi vdekjen. Nuk mund ta përfytyroj dot këtë Erik t'i lutej ndonjë zoti lart në re i përulur në gjunjë dhe me zë ankimtar për mëshirë dhe ndihmë.

Ja si e përfytyroj: kërcen lart në këmbë me një britmë të fortë, i ngul shpatën e tij të madhe armikut që po sulmon – dhe pastaj, në po atë kërcim, goditet nga një shigjetë dhe bie përtokë me mendimin e fundit, "Bëra më të mirën për Gjermaninë".

Eriku e rroku kupën e hidhur duke qeshur krenarisht dhe e piu me një gllënjkë të vetme pa hezitim. Dhe ndoshta e goditi kupën me thoin e gishtit që ta dëgjonin të gjithë që ishte zbrazur deri në fund.

Ai nuk u lut, "Atë, largoje prej meje këtë kupë" [5]. Ai zgjati dorën dhe e rroku vetë, sepse e dinte … ajo që duhet është e mirë. Poshtë portretit të Erikut është motoja e tij, shkruar nga dora e tij e fortë që nuk dridhej: "Ji fisnik o njeri, mirëdashës, besnik dhe i mirë". A nuk thotë kjo shumë më tepër sesa ato urdhëresa që i dha Moisiu vulgut të çthurur në shkretëtirë, që ta bënte atë hordhi të prekte bazat e humanizmit?

Urdhëresat i shkonin për shtat asaj tufe Hebraike. Edhe Egjyptianët i dëbuan ata nga tokat e tyre. Edhe si skllevër Hebrenjtë ishin tepër të ligj dhe e infektuan jetën Egjyptiane. Hebrenjtë – populli i zgjedhur i Zotit! Është qesharake që ndokush ta marrë seriozisht. Urdhërimi presupozon shkelje. Mund ta dallosh vetëm nga nevoja për të tilla urdhëresa (që nuk kërkojnë asgjë më tepër sesa sjelljen më minimale që kërkohet për t'u quajtur "qenie njerëzore") se çfarë lloj krijesave iu dhanë ato, krijesa që në të vërtetë me qeniet njerëzore mund të pretendonin se të përbashkët kishin vetëm pamjen.

Për njerëzit e Veriut këto urdhëresa ishin shpifje, fyerje e pafalshme për gjakun e tyre të shenjtë.

Dhe kështu, nga zemërimi flakërues i gjakut Nordik u ngrit një Vitekind *, që u kthye dhe u rikthye për t'i prirë popullit të tij në luftë kundër doktrinave nga Sinai. Sepse këto mësime janë

[4] Dy betejat e Luftës I Botërore në malin Kemel (Belgjikë), në sulmin Gjerman të pranverës 1918.
[5] Ungjilli i Lukës, 22:42.

helm vdekjeprurës në gjakun tonë. Ju pyesni – deri kur do të ketë Vitekind që kthehet? Mbani vesh: Vitekindi do të vdesë vetëm me Nordikun e fundit. Sa të jetojë qoftë dhe një Arian i vetëm, Vitekindi është i gjallë, dhe bota nuk do të gjejë prehje prej tij.

[* Vitekindi ishte Prijësi Sakson që udhëhoqi rezistencën kundër Karlit të Madh, mbretit të Perandorisë së Shenjtë Romake, që kristianizoi me dhunë popullin Gjerman. Vitekindi ishte simboli i Paganizmit Verior dhe i rezistencës pa kufi kundër dominimit të huaj.]

Shtatëdhjetë milionë Arianë në këtë botë të lavdishme dalin dhe teprojnë kundër gjithçkaje që vjen nga Sinai. Të fundit e atyre që janë akoma të pastër do të jenë akoma të gatshëm kur shpatat të përplasen mbi mburoja dhe brirët të fryjnë për një betejë të madhe të fundit të këtij mijëvjeçari tragjik.

Për atë që akoma dremit, që i është trashur dhe hidhëruar gjaku, për atë nuk ka lavdi! Ai do të shkelet pa droje nën këmbën e guximtarit që vrapon drejt betejës në çdo rrugë të tokave Ariane.

Në më të shumtën e tokave tona Nordike ka mbetur gjallë edhe sot një zakon yni i lashtë. Pati një kohë kur dukej se ky zakon që na e lanë stërgjyshërit do të vdiste. Mirëpo është ringjallur sërish – dhe ka ardhur koha kur i gjithë populli ynë i madh dhe i bukur do ta kuptojë rëndësinë e këtij zakoni dhe do të marrë zemër prej tij.

Të parët tanë i jepnin një emër kuptimplotë çdo fëmije, një emër plot me gëzim dhe energji për jetën. Në fakt, këtë emër ata vetëm sa ia jepnin hua. Dhe për fëmijën ai bëhej rreze shprese, që i ndriçonte para në rrugëjetën e tij.

Fëmija e mbante këtë emër brenda në shpirt si thesarin më të çmuar, sepse për të ishte sa qëllim aq edhe përgjegjësi e shenjtë.

Ky emër e forconte shpirtin e fëmijës teksa ai zhvillohej si individ i pjekur dhe i vetëdijshëm.

Kur fëmija bëhej i ri, të vjetrit e fisit mblidheshin në një ceremoni në të cilën vendosnin nëse zhvillimi i karakterit të të riut i shkonte apo jo për shtat emrit që i kishin dhënë. Nëse mes të riut dhe emrit kishte harmoni, atëherë ky emër i jepej për të gjithë jetën. Përndryshe, i riu zgjidhte një emër të përshtatshëm për veten që karakterizonte natyrën e tij. Kështu ndodhi që të parët tanë ishin si emrat e tyre dhe emrat ishin si ata. Dhe kështu emri i tyre peshonte si shpata e gdhendur me runa [6], si fjala dhe shtrëngimi i dorës, si "si je" dhe "tungjatjeta".

Në kohën e Krishtërimit të parët tanë u detyruan prej ligjeve që erdhën nga larg të përdornin edhe një emër tjetër; ai shkruhej në një regjistër kishe, kryesisht në dobi të regjistruesve. Mirëpo autoritetet detyroheshin të shkruanin në regjistër emrin e vërtetë pagan të njeriut, krahas emrit të pakuptimtë të Krishterë, që ai regjistër të paktën të mos ishte një listë fantazmash.

Në këtë kohë raca jonë nxorri në ballë burrat më të lartë dhe gratë më krenare.

---

[6] Runat – gërmat e shkrimit të lashtë Gjermanik.

U afrohem radhëve të portreteve dhe lexoj emrat. Më të vjetrit janë: Helga, Fromund, Majnrad, Markvard, Ran, Valtari, Ajgel, Azmus, Bjorn. Vallë nuk janë emra të veçantë? Janë emra që kanë lindur nga gjuha e madhe e popullit tonë. Nuk ka asgjë të huaj ndër ta, asnjë tingull fals. I tingëllojnë të vërtetë veshit. Këta emra kanë shijen e kripës së detit, e dheut të rëndë dhe pjellor, e ajrit dhe dritës së diellit – dhe të atdheut. A e vini re?

Pak do ta vënë re – vërtet pak. Gjuha e tyre është bërë e huaj për ta dhe nuk ka më asgjë për t'u thënë. Pas këtyre radhëve të para paraardhësit tanë filluan t'i quanin bijtë e tyre Gotlib, Kristian, Farhgot, Lebereht, Kristof (që dmth: Zot-dashës, Krisht-adhurues, Zot-friguar, Drejt-jetues, Krisht-mbajtës) … . Akoma më vonë vijnë emrat Paulus, Johanes, Petrus, Kristoforus, Korbinianus, Stefanus, Karolus. Në ato kohë stërgjyshërit tanë nuk kishin emra të tjerë. A e ndjeni se diçka është thyer brenda këtyre njerëzve, se si janë bërë të huaj ndaj natyrës së tyre? A e ndjeni se sa pjerrtas zbret shkalla?

Në shndërrimin e këtyre emrave është mbërthyer një destin. Nuk është destini i një individi apo një klani, por i një populli të tërë – i Popullit tonë. Mirëpo pastaj ndodhi diçka e çuditshme. Ata që ishin quajtur Karolus dhe Paulus nga etërit e tyre papritmas i panë këta emra si të mërzitshëm, të huaj, të papërshtatshëm, dhe qesharakë. Dhe tani vjen brezi që shkoi në Luftën e Madhe. Emrat me kryqe të hekurta të vogla pas datave në të cilat ranë – rreth 20 a pak më shumë vite nga datëlindjet e tyre, lexojnë: Johen, Diter, Azmus, Ervin, Walter, Roland, Georg…. Këta janë emrat që kemi akoma dhe sot.

Dhe cilët janë emrat e më të rinjve tanë, të atyre që mbajnë emrat në mijëveçarin e tretë pas kohës së vetë-shëlbimit Nordik [7]? Gerhard, Hartmut, Ditrih, Ingo, Dagvin, Gynter, Helmut, Gernot, Dagmar, Ingeborg, Helga … . A e bëri Lufta e Madhe këtë? Historinë e tregojnë vetë emrat.

Pak prej burrave veshin rroba priftërore. Mirëpo piktori na ka thënë diçka. Dhe kushdo që e gjen atë mund të shohë se sa pak apo sa shumë mund të errësohet zemra e një burri të fortë nga hija e rrasos së zezë që vesh.

Këto portrete paraqesin vetëm buste. Mirëpo në njërin prej tyre artisti ka treguar një dorë. Është një dorë e fortë, që nuk dridhet, e llojit që do të drejtonte një anije në stuhi.

Libri i zi që mban kjo dorë duket si lodër e pavlerë. Një dorë e tillë nuk e bekon armikun; e thyen më dysh. Emri i tij është Frit. Ky është emër i pazakontë për një prift. "Frit" do të thotë "grabitës i paqes". Një portret tjetër tregon një burrë me flokë gri që ia merr era. Ai ka një hundë si të skifterit dhe në sytë e tij shihet një vizion i pakufi. A thua Rani e uli kokën me keqardhje, pendim dhe përulësi? A thua vërtet ai e përçmonte këtë botë dhe e vuri besimin e tij në një forcë tjetër nga e vetja?

E di se pse fati vendosi që këta burra duhet të vishnin rrasot e zeza; po të mos ishin ata, sot do të kishte shumë më pak paganë në Veri; pa ata do të kishte shumë më tepër që do ta kishin këmbyer imazhin e tyre të Zotit me një zot të huaj dhe do të ishin bërë dyshues për forcën e tyre dhe për botën; dhe shumë më tepër do të ishin mashtruar nga doktrina e huaj për t'u bërë skllevër të saj dhe për të harruar gjakun e tyre.

[7] 1933 – Revolucioni Europian.

Ata janë shenjtorë të vërtetë, sepse e ruajtën brendinë e tyre të shëndetshme, pavarësisht rrasos priftërore. Ata e luftuan armikun me armët e tij. Njerëzit i quajtën "PAGANË". Disa ishin aq krenarë për këtë titull sa e bënë atë pjesë të emrave të tyre, ashtu si dikush do të mbante një gur të çmuar. Sepse pagan është ai që mbetet i vërtetë përballë vetes dhe racës së tij, ai që ka gjak të pastër në damarë. Dhe ky gjak i pastër nuk e sheh botën as me tallje urrejtjeje të Sinait dhe as me gjunjët e dobët të Nazaretit. Sa kohë që jeton raca ky gjak mban shenjtëri, pastërti, qartësi dhe bukuri në rrjedhën e tij të kuqe. Asnjëri prej këtyre burrave nuk e kërkoi ndonjëherë Zotin. Njeriu nuk e kërkon atë që jeton brenda shpirtit të vet.

Asnjëri prej këtyre burrave nuk u torturua ndonjëherë nga dyshimi për hyjnoren. Dyshim të tillë njeh vetëm ai që tradhëton hyjnoren brenda vetes dhe ia ofron shpirtin e vet një zoti të huaj. Dyshimi është i përjetshëm aty ku është i huaji i përjetshëm, dhe rrjedhimisht e panjohura e përjetshme.

I Krishteri është dyshues i përjetshëm.

A mund të jetë besnik ai që nuk ka besim te vetja? A mund të jetë i madh ai që digjet nga dëshira për t'u kthyer në pluhur? A mund të jetë i fortë ai që dashuron dobësinë? A mund të jetë krenar ai që endet i nënshtruar? A mund të jetë i pastër ai që e konsideron veten të lindur në mëkat? A mund të jetë i lumtur në këtë botë ai që e përçmon këtë botë? Dhe a mund ta mbajë Krijuesin në shpirt ai që përçmon krijimin Hyjnor?

Çfarë zoti të huaj keni ju o të Krishterë, që ju krijoi të qëndroni në këmbë, por ju urdhëron të zvarriteni para tij në gjunjë!

Ne paganët nuk i lutemi Krijuesit tonë; kjo do të ishte fyerje ndaj shenjtërisë së shpirtrave tanë.

Dhe ne paganët nuk i qasemi Krijuesit tonë për t'iu ankuar. Ne nuk ia shpallim botës dështimet tona, dhe ca më pak Krijuesit tonë. Ne përpiqemi t'i kapërcejmë të metat tona dhe të rritemi.

Ne nuk ankohemi, por zemërohemi – dhe në radhë të parë zemërohemi me veten. Dhe as nuk pendohemi, ne paganët, sepse nuk mund të jemi burracakë; ne kemi kurajon për t'u përballur me veprat tona.

Përse e keni bërë fyerje fjalën "Pagan" ju o të Krishterë? Bëni mirë të mos e shfaqni vogëlsinë tuaj rrugëve, sepse kjo i bën njerëzit të shohin se dashuria që ju kanë urdhëruar të tregoni është motër me urrejtjen, ndërsa falja që ju kërkon feja juaj mban mbi supe dëshirën tuaj për hakmarrje. Vetëm ziliqarët përkulen para fyerjeve. Ne e shohim zilinë tuaj, dhe turpërohemi për ju, sepse shumë prej jush janë akoma vëllezërit tanë në gjak.

Ishte një kohë kur ishte turp të ishe I Krishterë. Por pastaj ju filluat të bëni për vete masat dhe ia dolët ta ktheni rrotën pas, dhe ta bëni virtytin turp. Pastaj na etiketuat si "të çuditshëm" dhe na quajtët paganë. Pavarësisht fyerjeve tuaja, ne mbetëm "të çuditshëm". Ne nuk do të jemi kurrë as turmë dhe as kope. A nuk e dini se mes jush ka shumë që janë po aq "të çuditshëm" sa ne? Përse nuk i flakni tutje rrobat e lypësit që ju mbulojnë veshjen fisnike të burrërisë?

Keni turp të jeni "të çuditshëm"? Keni frikë t'ju quajnë "paganë"? Kur ju të Krishterët të keni mbaruar së varrosuri zotin tuaj në qiell – ejani te ne; ne paganët do t'jua tregojmë edhe njëherë Krijuesin. Dhe mos kujtoni se i kemi mbyllur llogaritë me ju o Të Krishterë. Ne peshojmë në heshtje - por heshtja jonë peshon si gur i rëndë.

Ne nuk e mashtrojmë Zotin që kemi përbrenda, sepse ne nuk mashtrojmë veten. Dhe siç kemi peshuar me drejtësi, ashtu dhe kemi llogaritur, dhe ashtu do të na njohë Zoti me drejtësi për shpirtrat tanë. Siç e shihni, ne nuk pendohemi, sepse nuk kemi asgjë për t'u penduar. Vlerat tona nuk kanë asgjë mangut. Ne i mbajtëm dhe i ruajtëm vlerat tona plotësisht. Dhe sot juve ju rëndon shpirti! Dhe kur ta keni peshuar, llogaritur dhe vlerësuar, pyeteni shpirtin tuaj ziliqar se sa shumë keni humbur. Ai që nuk ka humbur asgjë nga vlerat e tij nuk ka asgjë për të zilepsur – dhe asgjë për të na urryer ne paganëve.

Njeriu i vogël urren gjithçka superiore ndaj tij, kurse njeriu i madh e admiron. Njeriu i vogël mëshiron gjithçka poshtë tij, kurse njeriu i madh e përbuz, nëse e meriton atë përbuzje, ose e ndihmon të ngjitet lart. Në këtë djep shtrihet biri im, që zgjatet, zgjatet me gëzim drejt portreteve të të parëve të tij në mur.

Kjo copëz e vogël jete, e qeshur, është hapi i radhës në të ardhmen e racës time. Unë isha hapi i fundit. Ai është i ardhshmi. Dhe pas meje shoh rrugën e racës time që përshkon mijëvjeçarin e largët derisa shuhet pas në mjegullën e kohës – sepse edhe brezat që erdhën para atyre më të hershëmve në mure janë të vërtetë. Rrugën e plotë të racës time përmes shekujve nuk e di – por ajo që di është se jetoj dhe se jam vetëm hallka e një zinxhiri në të cilin asnjë hallkë nuk duhet të thyhet, sa kohë që populli im jeton. Përndryshe, nuk do të kisha qenë kurrë. Për breza të tërë, përmes familjes tonë është përcjellë një libër me pergamena të lidhura. E hap, dhe shkruaj mbi një fletë të verdhë për birin tim: "Jeta jote nuk është as e të sotmes dhe as e të nesërmes. Është e një mijë viteve që erdhën para teje dhe e një mijë viteve që do të vijnë pas. Gjaku yt u ruajt i pastër gjatë një mijë viteve që kaluan, që ti të jesh ky që je. Tani je ti që duhet ta ruash gjakun tënd, që brezat e pas një mijë viteve të ardhshëm të të nderojnë dhe falenderojnë".

Ky është kuptimi i jetës, hyjnorja që zgjohet në gjak. Por ajo jeton vetëm në gjak të pastër!

Për kë fola? Për të parët e mi? Ata janë vetëm simbol i Popullit pjesë e gjallë e të cilit jam.

Kujt i fola? Birit tim? Biri im është vetëm pjesë e Popullit tim. Brenda teje fle mençuria e një mijë brezave. Zgjoje – dhe do të gjesh çelësin që do të hapë pritshmëritë e tua më të vërteta. Vetëm ai që vlerëson veten është i denjë të jetë Njeri.

Njeri është vetëm ai që mban të gjallë brenda vetes të kaluarën dhe të ardhmen, sepse vetëm ai është në gjendje të qëndrojë përmbi të tashmen. Dhe i suksesshëm është vetëm ai që është zot i së tashmes; vetëm ai është i përmbushur. Dhe në këtë përmbushje qëndron shenjtëria. Kështu na thotë Zëri i Të Parëve … .

Wulf Sorenson
(Hajnrih Himler)
1935